"Gjërat e bukura nuk kërkojnë vëmendje"

## Madam

Sa herë që gabime bënte
Shkonte mes lotësh madam, më fal i thoshte.

E në pijetore të dehur e linte,
Madami po shkatërrohej, vetëm venë po pinte.

Sa herë që në shtrat vetëm e linte
Ajo thoshte më kupton,
Ndërsa pa të, gjumi se zinte
E bënte të ndjehej sikur helm po gëlltiste.

Madam sa herë që të shoh
Rrahjet e zemrës vraponin sikur në gara olimpike,
Dashuria jonë si të tjerat s'është....tipike.
Madje edhe ty, apo jo, të fal shije melankolike.

Madam më fal i thoshte
Do i këndonte edhe serenata
Po që se Madami do të dëshironte.

Madam mos më mbaj inat
Madam po ta them,
Edhe njëherë se në jetë ty të kam fat.

O  Madam mos hiq shikimin
Se dua të tretem brenda syve të tu,
Madam edhe në shpirt edhe në tru
Madami im të kam bërë tatu.

Moj Madam, e di që edhe ti më do
Andaj nga unë mos u frikëso,
Madam e di se të kam lënduar
E di që këtë se ke merituar,
Madam kam qenë i pirë në mendime i trishtuar.

Madam a më fal dot sadopak
Shpirti nga malli po më merr flakë,
E di që një ditë do kthehesh
Dhe do gjesh rrugën,
Sepse nuk do përshtatesh askund
Sepse Madami im, e ka vendin tek unë.

## Taka të kuqe

Erdhe sonte për të më pa,
Por egoja jote përsëri po më qëndron përballë,
Gati sa nuk është duke qarë?

Sytë flasin për mua,sado që fshihem pas krenarisë,
Para teje ngel vetëm lule e vyshkur e rinisë.

Andaj takat e mija po vëzhgon!?
Nuk e pranon,që zëri i tyre të acaron,
Kur bukuria e tyre meshkujt tjerë verbon.

Ngjyra kuqe po më ri siluetë në tru,
Më merr pamjen më le të ftohtë akull dru.

Sado i fortë qe të shtiresh,
Çmendesh pas syve të mi blu,
Egoja është më e madhe se ti,mashkull pa tru.

E pranoj edhe grackën tënde,për ty edhe bie,
Ti je diçka e rrallë,akoma nuk kam parë
Këtë lloj bukurie.

Po më bën të qesh,por nuk po më gëzon,
Gjendja jote nuk e di pse shpirti po më buçon.

Tani po thua që po kënaqesh me dhimbjen time,
Dhe mbi venën e kuqe
Që po ia hedh plagës një mbi një,
Sa kohë kaloj kështu,duke folur pa zë.

Nuk ke zgjidhje tjetër
Veçse të më shohësh në sy,
Tani koha ka ndërruar lojën,
Egoja po të mposht ty.

Ty po të mposht bukuria,
Që të gjithë ta vlersojnë,
Ke ndryshuar shumë,
Nuk di kë vlerëson.

Përsëri po më bën të qesh,
Po kësaj here dot mendjen s'ma huton,
E sheh që koha vërtet njerëzit i ndryshon?!

Kam ngelur duke të vështruar takat,
Ngjyra kuqe më huton…..

## Dolli

Zonjë qyteti nuk i kishte hije
Për dashurinë të binte
Në godinën komplote,
Dolli një nga një me hijen e tij kërciste
Brenda asaj dhome mundohej të fshihej.

Tymoste një pas një,
Dehej dhe mëpas vallëzonte
Qeshte e qeshte,
Pastaj kthehej e dhimbjen përqafonte.

Edhe një, edhe për sonte do mbaronte
Dollia njënga një, nga dora si shkëputej,
Dikush derës po i binte
Përballë  dhimbja e saj për kërkim falje i lutej.

Ballë tij tani ajo po qëndronte
Pas pyetjes si je
Buzëqeshte,trishtimin anash flakëronte.

Me birrë të panjohur
Përsëri shndërrohej brenda vetes së saj,
Për natën tjetër atë rezervonte

Sepse ballë tij ajo ishte zonjë e rëndomtë qyteti
Por nëse dhimbja saj do kishte kurorë,
Mesiguri ai do ishte mbreti.

Përplas anash derën e hutuar
Pas dollisë se fundit,
Merr gjumin në duar
Pa vetëdijen njerëzore duke harruar,
Hidhet mbi krevat, jastëkun duke përqafuar.

Të nesërmen e hutuar zgjohet
Nuk e di edhe vetë se ku ndodhet,
Por dhimbjen akoma mban fort
Ora shënon pesë pa dhjetë akoma pa lindur dielli
Dollia tjetër mbi tavolinë e pret....

## Aromë femre

Takat e saj thenin ngricat mbi rrugica
Flokët i hidhte mbi shtat,
Fytyrërebele,shkrihen filiza.

Gjithçka e ashpër përballë saj zbutej,
Çdo mashkull përballë saj hutohej,
Ishte e pamundur që kur ajo kalonte pranë,
Taka e saj të mos dëgjohej.

Me heshtjen e saj çdo kë, për vete e bënte,
Aroma saj ishte e këndshme,
Mirëpo çdo parfum mbi të mirë qëndronte.

Ishte unike,magjepsëse,
Mrekulli që po ecte mbi tokë
Një herë e shikoje,
Nuk kishte mundësi për t'a harruar.

Sytë e saj ishin më zi se flaka,
Të pushtonin trupin të bënin të hidhje përsëri
Mbi të, sy mbrapa.

Nëse me të ndesheshe,
Garant humbje çdo dalje,
Ishte punë femre,
Mendjen shumëshpejt t’a blinte,
E më pas nërrugë si i pa tru të hidhte,
Aroma e saj ngjallte kureshtje
Edhe një herë rrugën për të kaluar,
Ishte me fat Ai, që e kishte at fat të shkruar.

## 72 (shtatëdhjetë e dy)

72 letra i kishin shkruar
Por ajo letrën tënde
Zgjodhi si të preferuar,
72 lutje para dere e prisnin
Por ajo pas asaj që ishte e jotja vdiste,
72 lule çdo ditëi dhuronin
Por ajo zgjodhi t'i refuzonte,
Sepse vetëm gjithçka që ishte e ytja e adhuronte.

## Ti  je e bukur

Vazhdonte rutina e saj
Atë duke ngushëlluar,
Bukurinë e saj
Një fantazmë e egër e kishte mbuluar,
Kur dilte para pasqyrës
Dilte e humbur e hutuar,
Jo vetja e thyer,e pa shpjeguar.
Çdo mëngjes maskën
Me ngjyra vishte,
Rrugët e hutuar i shëtiste,
Vallë kujt i përkiste
Brenda vetes diçka e thyente.
Një gllënjkë dhimbje
Që as fyti dot s'ia kapërdinte.
Sot qenke lyer shumë
Buzët paske zbukuruar,
Vallëkush të tillë do të kishte pranuar
Një gjë të tillë askush s'kishte për ta lejuar,
Ti je femer,
Dhe nga femrat je duke u gjykuar?!
Më vjen neveri kur këto fjalë
Nëpër vesh janë duke tingëlluar.
Ajo duhej të ul zërin

Kur i drejtohet gishti për ta nënvlerësuar,
Pusho hesht,një gjë të tillë
Nëna ia kishte mësuar.
Ajo është femër, nuk ka drejtë të flas
Vërtetë më vjen neveri
As fjalët nuk më ndihmojnë.
Por ajo?
Tek e fundit është njeri,
Ajo?
Ishte një qenie e thyeshme,
Vallë e vinin gishtin në mendje
Kur i thonin ato fjalë të pakthyeshme.
Ti je e bukur edhe nëse shenjat në fytyrë
Të kanë mbuluar
Je rrahur nga një burrë?
Apo nga një mashkull
Me naze femrash i lazdruar,
Ajo është e butë ta fal,por zemra e saj kurrë.
Ajo është mrekulli qe ke fat ta kesh në duar,
Mashkull i pa tru,në jetëi dështuar.

## Buzët e kuqe

Sonte, më shumë qenke rregulluar
Madje edhe atë buzëkuq
Të zjarrtë paske vënë,
Me zemrën time po luan me duar,
Këto fjalë në heshtje thotë,
Përballë tij ajo rri,
Me verën e kuqe,
Të veshur fustanin e zi.
Në atë karrike
Përballë saj atë vëzhgon,
Në fytyrën e saj nuk shihet dhimbje,
Përpos një hakmarrje të rëndomtë.
Mos,mos e bëj këtë,me mua mos luaj,
Mos u sill me mua sikur të isha njëi huaj,
Te sytë e tyre flasin,
Zemrat janë të mbushura plot ego,
Zjarr,flakë më e fortë.

## Lëmsh i trazuar

Stinë vere, kur sytë si meteor përplasen
Ca flutura për së pari herë gjallërojnë,
Fillojnë papritmas trupin ta pushtojnë.

Një harmoni brenda shpirtit bie,
Edhe pse mund ta djeg,
Nuk frikësohet edhe nëse bëhet hi dashurie.

Luan me flokë e në dhomën e vetmuar qesh,
Çdo qelizë e trupit në gjallëri flakëron
Mu si e verbuara nga dashuria
Në serenatë fije për fije.

Por përsëri nuk është në gjendje ta kuptoj,
Pytje në kokëi bën vetes,
Sepse frikësohet nga ajo që duhet ta pranojë.

Nuk e kupton ajo, apo çdo e marrë pas dashurisë,
Apo s’ekziston fjalë
Për këtë lëmsh të trazuar pa adresë,
Aq me pak,për atë qëlindme mendje e pashpresë.

## E humbur

Ku je fshehur ku je deh,
Herë në tokë,
Herë mbi re.
Ku je fshehur,pse s’po qesh,
Herë me lot e herëe pashpresë,
Ku je fshehur pse s’po flet,
Bukuria jote mbi fletën time
Ështe vizatuar portret.
Ku je humbur mes fjalësh,
Mes ngjyrave që rrjedhin poshtë pikturës,
Apo ndoshta si beson aures, (aurorës)
Pse fsheh sytë me maskë djallëzore,
Kur bukuria e brendshme,
Të krahasohet me atëëngjëllore.
Pse humbesh,kur shikon qiellin,
Pres e pres,sepse dua të shoh diellin.

## E çrregullt

Hënë e plotë buzëqeshte,
Sy jeshil,zemërbardhë,
Flokë mëndafshi,me fat të kryqëzuar.
E çrregullt ishte sepse kur dashuronte,
Edhe jashtë vetes dilte.
Dilte edhe jashtë kornizës
Qëajo brenda asaj pikture, mrekulli ishte
Për dashurinë pranonte,
Edhe e çrregullt të ishte…..
Për të, pranonte të thirrej edhe e marrë,
Mirëpo Nëntori atë inat kishte,
Sepse nga dora të vetmen shpresëi morri,
Eçrregull ngeli,ngeli edhe e pa fat,
Ngeli edhe pa ëndrra në shtrat
Me epitet e çrregullt, më të ziun fat.

## Dyluftim

Zgjohu sepse nuk e meritojnë
Ëndrrat e tua të arta të qëndrojnë
shtrirë mbi krevat,
Zgjohu sepse pa punuar
Asgjë nuk të sjell fat.
Nuk mundem,
Sepse e kam zemrën e thyer,
Nuk mundem,
Po ndihem e pa vlerë, shumë e fyer,
Gjithmonë qe mundohem,
Ngeli një dështim i pakthyer.
Zgjohu sepse versioni yt fëmijë
Nuk duhet të ngel i zhgënjyer,
Zgjohu sepse tek e fundit askush
Nuk do të besoj nëëndrra të shkruara me fjalë,
Nuk mund ta kuptosh kurrë pa iu bë atyre ballë.
Zgjohu sepse duhet ta bësh,
Sepse tek e fundit askujt lotët e tu si bien në sy,
Sepse tek e fundit dështimet e tua
Askuj nuk i hynë në punë,
Sepse kur ti të fitosh,

Do jenë duke duartrokitur plot vrull.
Atëherëçdo më duhen,pasi të kem fituar?
E dashur kjo është jeta,
Nuk është e shtruar me petale, sheqer e ëmbëlsirë.

## Mrekulli

Lulet para saj kopshte qendronin
aroma e tyre para saj heshtej
Valet e detit ne qetsi kalonin
dallge dallge ngadal ate po veshtronin,
reze dielli mbi te binin
Imazhin e saj thell tyre perbinin
mrekulli,mbi toke po ecte,ishte magjepse..

## Rojtari i ëndrrave

Sonte qielli kishtehapur portën e dëshirave
Në krye me rojtarin e ëndrrave,
Që kuvendonte me yjet
Duke zgjuar edhe atë hënë të plotë
Që ishte fshehur ndër pyje.
Sonte porta e dëshirave hapej
Për të gjithë, kudo,
Ai ruante të keqen,
Të bukurës duke i thënë fluturo.
Në kafazin e errësuar ligësinë sonte do e burgoste,
Natë e qetë sonte mbi qiej po kuvendonte,
Rojtari iëndrrave të bukurën sonte në dorë kishte.
Engjëj krahëhapur mbi qiej kuvendonin
Si zë nata që kaplon neëndrrat mjegulla të pa zë,
Ashtu siç frika trupin pushton,
Rojtari i ëndrrave nga trishtimi ty të mbron,
Dëgjoheshin ninulla që dikush po këndon.
Ninullat e dëshirës në derë të trokasin,
Engjëll nate krahët për dëshirat t'ua i hapin.

Fli qetë sepse lutjet çdo natë tek ato arrinë,
Rojtarit tëëndrrave edhe për mua diçka i pëshpërita
Ti thoshte,
Mallin nuk duroja ta fshihja më nëpër qoshe.
Fli i qetë shpirt i pa strehuar,
Fli sepse çdo natë do vijë për të të takuar
Këtë marrëveshje kishte bërë me rojtarin e ëndrrave
Në qiej duke kuvenduar.

## E premtja

Në pazare shitej e vërteta,
Shpirt e sy nga kuleta,
Cili do hidhte më shumë
Do i falej ajo..."e drejta".
Kështu zemrat atë natë pushtoheshin,
Shpirtat e vrarë mbi tokë lëshoheshin.
Nata ku mëkatet laheshin në pazare,
Disa prej tyre jetonin akoma,
Edhe pse të varrosur nëpër varre.
Engjëll nate në tokë zbriste,
Të shihte se si njerëzia kuvendonte,
Teksa lypsari sytë nga etja fërkonte,
Teksa për dritë po luftonte,
Këpucët e shndritshme të kalimtarit
Sytë i'a verbonte,
Teksa fëmija nëpër strehat e të pasurve flinte,
Dikush brenda po qeshte,
E  në gjumin e lehtë binte,
Dikush mezi atë kafshatë kapërdinte,
E dikush me ujë lotësh e lante,
E kur shtërngatat tokat kaplonin
Strehët e tyre roje mbi kokë u bënin

E kur nata qiej ndër qiej binte
Frika trupat e pa strehë pushtonte,
Vitet kishin katër stinë,
Por për to dimri i ftohtë nuk ndryshonte.
Dikush i ngrit duart lartë nga qielli
Kjo masakër të përfundonte,
Vallë njeriu kështu mund të jetonte?
E premtja natën sillej me fate,
Disa të bardha,disa i zë granatë.

## Atje

Saherë dëgjoj këngën
Që valvit kujtimet,
Në pranverë
Se ç’më djeg një mall,
Kur e dëgjoj atë melodi çdoherë.
Saherë dëgjoj zogjtë
Që buçasin këngës lehtë,
Se ç‘më shfaqet një ndjesi
E bukura pranverë.
Saherë shikoj stolinë
Që po valvit në erë kujtime,
Me kujton vashën
Në kohën e rinisëtime.
Saherë qielli flet me yje
Unë flas me hënën,
Atje ku gjithçka
Kangelur vet një melodi,
Stol kujtimesh
Në  fotografinë bardhë e zi,
Atje,ku harmonia,ishte gjithësi.

## Sureale

Në kopshtin parajsë
Rri e buzëqeshnim nëpër skaje,
Në aromën e pranverës  aq e lumtur
E hareshme sa për të qenë reale.

E në stinën e hatashme
Kokë e këmbë në verë binim,
Buzëqeshnim e gallatë,
Afër meje djali me serenata,
Bisedonim deri sa të na zinte mesnata,
Nuk fshiheshim më nëpër imagjinata,

Binim nëpër gracka,deheshim me dashuri,
Afër buzë detit vazhdonte të këndojë këngë
melankolie.

Ato të qeshura si këmbana binin,
Derisa më trazuan gjumin,
Afër meje fotografitë e varura në mure rinin.

Një qetësi më kaloi në duar,
Thash me vete nuk ishte pjesë e fatit e shkruar,
Sureale emrin do kishte sepse po të ishte e vërtetë,
Zemrat tona do t'i vriste.

## Mbretër pa kurorë

Zemrën më të shtrenjtën gjë
Në trup të veshur kishin,
Në godinën skamnore
Të paktën të pa streh nuk ishin.
Mbretër pa kurorë veten thërrisnin,
Mbetën ëndrrat të varura mbi fletë,
Mbetën peng e diamanteve të pa blera,
Mbetën lakmitarë mbi këpucët vezëlluese,
Mbetën përsëri zemërgjerë
Edhe para gotave të kristalta,
Mbetën zemërkrisur përpara kurorave të arta,
Mbretër pa kurorë, por përsëri të lumtur i zë nata.

## Kopsht parajse

Më beso këtu ke folenë
Brenda shpirtit tim,
Më beso të kam qëndisur,
Kur për të mos u fshirë.
Si melodi brenda meje
Luan çdo natë me tela zemra,
Sikur dikush ate ta shihte për kompozime
Më i miri do të ishte.
Fushë të shtruara më miliona lule,
Mu ajo atz do të qëndronte
Nën hije zemrën më këpuste,
Sikur për ta marr më luste.
Kopsht parajse ku secila nga tjetra
Më e mirë ishte,
Mu ajo që më pak shndërriste,
Me zërin e saj në heshtje më thërriste.

## Ndjesi

Po vallëzoj si flutura mbi rreshta
Si gishtat mbi piano
Pa ditur burimin e kësaj ndjesie,
Që më bën të fluturoj pa krah,
Që më bën te ndjej
Ekzistencëne pranisësime,
Që më bën të buzëqesh,
E të luaj më flokë,
Të vallëzoj nëpër dhomë,
Duke kënduar nga shpirti,
Pyes veten vallë prej kah buron kjo ndjesi?..

## Histori e parrëfyer

Mbylli lehtë derën me dry,
Thellë, thellë errësirës më morri,
Më pëshpëriti si fantazmë,
Etjen e guximshme më ftohi,
Më shndërroi në flutura frike,
Të përzier tufë-tufë
Ku nuk binet as rreze drite.

E pa që duart me dridheshin nga frika,
Më tha po po unë kam vdekur vërtet ika,
Atehërë pse përballë meje
Me hije të rëndomt qëndronte,
Sikur të kishte edhe armë
Mesiguri rëndë do më plagoste.
Perendi zemra po më buçiste,
Kur hera e fundit fytyrën e ndritshme,
E pashë të mbuluar me çarçaf të bardhë,
Pyeta veten është ankth,
Apo po e përjetoj këtëdjall.
Sytë e bukur kaltëroshe
Po i shndërrisnin edhe në errësirë
Si sot e mbaj mend
Kur i dhash të fundit lamtumirë.

Më dëgjoi me kujdes zëri i tij në errësirë,
E mban amanet fjalën që baba ta la?
Perendi tani ç'të bëja,
Ishte ai që më mësoi hapat e parë,

Zemrën ta frikësoja
Apo ta vishja me guxim e të gëzoja,
E fortë ta përqafoja.
Apo vallë po më pëshpëriste ndonjë djall?
Në errësirën e natës zemrën për të më kallë.
Po të them një histori të padëgjuar
E  të papërfunduar mirë,
Qepe fortë e mbaje me vete si zinxhir,
Mos i pëshpërit askujt këto fjalë,
Sepse mbase nga ajo histori e hatashme
Do të quajn edhe e marrë.
Mos e bart gojë pas goje,
Qepe thellë zemrës ndroje,
E çelsin e kësaj historiethellë në detgropoje,
Që  asnjë gojëe ligë të mos e dëgjojë.

## Radhë mëkatesh

Furtuna të hatashme
Sonte ishin duke kapluar,
Dikush thoshte fundi botës
Kah qielli lutje duke drejtuar.

Vetëtimat sa më shumë shtoheshin,rrënqethëse,
Kur edhe foshnjet nga tmerri kaploheshin.
Nëse sonte fundi do ishte,
Në radhën e ferrit,kush i pari do zbriste?

Disa lotë pendesash mbi faqe të ftohta pikonin,
Zhurma thellë thellë errsirës ulërinin,
Nuk mund të gjykosh fundin pa ditur fillimin.
Nata e pendesave atë natë emërtohej,
Krenari burri këtu nuk tregohej,
Nuk matej sepse mposhtej dhe ngelej humbës.

Atë natë të gjitha ditaret hapeshin,
Mekatet nga to dilnin dhe në vend të njeriut,
Një nga një si petale binin,
Flisnins'kishin se ku të fshiheshin.

E trishtë si diçka të tillë reale përjetonin,
Ishte e tmershme vetëm për t'u imagjinuar,
E jo më pak duke qenë pjesë e saj e shkruar.

Ku do fshiheshin,në cilët cepe,
Fytyrat të kapluara me heshtje,
Të sikletosura duke kulluar,
Të përzier lot  në stil djerse.

Rrathët sa vinin e ngushtoheshin,
Mendje njeriu pra,
Sa ishin nuk mendoheshin,
As pendoheshin,
Tani në radhët e ferrit,
Një nga njërreshtoheshin.

## E bukura dhe bisha

Në njërën anë shoh rreze dielli
Që po shndërrisnin mbi pallate,
Në anën tjetër shoh vashën
Me sy të bukura porsi qielli,
Nga ana tjetër shoh
Që afrohet një lloj shtërngate,
Aq sa u bëi zymtë edhe qielli.
Shoh tufat e zeza që po dalin pas pyjeve,
Shoh të bukurën që po fshihet pas tatë hije.
Shoh bishën që nga to e mbron,
Shoh atë se si atë po e vështron,
Shoh dashurinë e saj
Se si bukurinë e tij ngushëllon,
E bukura dhe Bisha atyre u thonë.

## Pallati ëndrrave

Nata me yje kat nën kat sonte po zbriste
Aty ku harmonia në qeniet njerëzore kuvendonte,
Gallata e gota të kristalta që cakronin
Brenda pallateve medoli të Shuberit dëgjohenin.

Të qeshurat dëgjoheshin nëpër skaje,
Të veshura me vello e fustanellë,
Pas shpine të ngjitura krahë,
Që fluturonin në qiej hapur.

Edhe nata me to po vallëzonte,
Radhë e radhë me yjet qiellin pushtonte.
Zanat nga malet vininsi trigëllima,
Xixa lozonjare mbi pallate hidhnin.

Serenata poshtë dritareve këndonin,
Vashave qëi dashuronin,
Mëshpejt më pas i merrte era,
Kur nën sundim i zinte vrera.

I pastrehuari sonte në njërën
Ngapallatet do të flinte,
Sepse aty askush vetëm s'të linte,
Çdo derë hapur ishte,
Aty ku njerëzia vlerë mbi të gjitha kishte.

Perëndia ndryshe s'kishte si ta begatonte,
Pallatin e ëndrrave strehë për të pastrehët të bënte,
Sepse vet pallat ëndrrash ishte,e i tillë si do ishte
Kur njëi pastrehë s'do kishte ëndrrën si ta shihte?

E me pas kur agonte dita,
Dielli pas maleve në lindje vinte,
Pazare e godina nga turma gjëmonin,
Mbi të gjitha dinin si të jetonin.

## Stacioni fundit

Në rrugën e trenit po ecja
Mezi këmbët po më mbanin,
E tharë nga etja
Për ca të qeshura që buronin nga zemra.

E lodhur nga jeta
Sytë më ngushllonin,
Mbi faqe të mia lot pikonin.

Të qeshurat ishin kthyer në një simfoni
Moti kohë të pa dëgjuar,
Jeta ishte kthyer në një ditë monotone të paduruar.

Ecja drejtë rrugës që nuk mbaronte
U shndërrova si lypsare,
Por nga ajo që për pak grimcë lumturie kërkonte.

E dehur pa pirë
Jeta këmbët mi kishte lidhur zinxhir,
I kërkoja biletë kthyese në kohë
I thash se do e paguja
Edhe nëse do kushtonte shtrenjtë
Por nuk nxorri zë.

Treni drejt meje kalonte
Ishte e ditur që nëse do përballesha,
Këtij monotonie një fund do i shkruante
Nëse do largohesha
Jeta në lypsare do më shndërronte,
Mes dy zgjidhjesh,asnjëra nuk bënte…

## Unë isha

Në gurin e sheshtë
Emri im do jetë shënuar,
Kush e di se sa dekada do jenë shtuar
Emrin tim me siguri një pluhur kohe do ketë kapluar.

Brenda varrit vetëm eshtrat do kishin ngelur
Dhe ca lule në shenjë kujtese mbi varr,
Ca orkide qëi kam të preferuara
Por mesiguri edhe ato do ishin tharë.

Ca njerëz qërruga nëpër varre do i shpie,
Mesiguri edhe në pllakatën e varrit tim do rastis,
Ishte dikur,në heshtje do pëshpëris.

Nëpër disa godina në komodinën e dikuj
Do jem lëshuar,
Në kujtesat e disa mendjeve të ndritura
Mesiguri do jem shtruar,
Në vatrën e dijes
Mesiguri për mua do jenë duke mësuar,
Na ishte një herë
Si një histori përrallore do jem kujtuar.

Do më gëzohet shpirti nga atje ku do jem,
Sepse e dinin që unë një ditë isha
Dhe vazhdoj ende të jem.

Edhe pas dekadash e pas brezash
Që nuk arritën të më njohin,
Na ishte një herë dikur
Mesiguri do thonin.

Edhe mes kësaj poezie
Kur do ta lexonin,
Do ta kuptonin,
Që ato që lënë shenja
Ngelin gjallë se jeta,
Edhe pas mijëra dekadash
Do jem gjallë nëper rreshta.

## Teatri i fundit

Mbi të njejtin artikull përsëri rastis
Mbi numrat shatëdhjete e dy mbi flet,
Mbi fotografinë e lëshuar përsipër me nuancë të zbehtë,
Brenda saj zonjë e rëndomtë,symprehtë
Afër saj dikush që po lexon artikuj mbi gazetë
Shënojnë shumë vite pas, kur nuk ishim as në jetë.

Afër pallatit gallata dëgjoheshin
Festa rituale,brenda teatrit jehonin.

Edhe ngjyrat sikur të kishin gojë mesiguri
Atë natë nga dhimbja do shpërqëndronin.
Të dashuruar silleshin nëpër skaje
Teksa qielli natën mbi kokë roje iu bënte
Nga mendimet djallëzore fatet e tyre mbronte,
Nga pema e ndaluar rrugën u zinte
Të mos bëhej gabim i shkruar në fate
Pa dashje e shndërruar në histori
E mundimshme me mëkate,
Duke u luajtë nëpër teatro
Duke u quajtë edhe bota si një gabim i filluar
Që nga teatri i fundit dhe molla e ndaluar.

## Abstrakte

Një lëmsh i trazuar në erë
Po më bën të ndjehem e pasigurt,
E çrregullt e trazuar
Me mendime shpeshherë të mbiforcuar,
Sikur diçka po më ikën nga duart.
Kujtimet e bukura po më rikthehen në mundime,
Diçka abstrakte po luan në mendjen time.
Diçka abstrakte por që dhemb shumë,
Më shumë se sa një shpirt i vrarë me plumb.
Diçka abstrakte  por që e përqafoj çdo natë,
Diçka abstrakte që dikur më ngjallte flutura në stomak,
Që i kisha e ndjehesha me fat.
Diçka konkrete,e shndërruar në të padukshme,
Diçka si siluet në mendjen time e padurueshme,
Diçka që më bën të dehem e fort të pi,
Diçka e trishtueshme e veshur me melankoli,
Diçka që dikur ishte dashuri.

## Bardh e zi

Ndjenja të ftohta
Të perziera rrallëherë
Me harmoni stinësh,
Të lagura me shiun e nëntorit fatkeq.
Rrugica të boshatisura,
Ku as qentë nuk lëshojnë zë,
Rrugica të ashpra ku edhe dhimbja fort peshon,
Atje ku përjetoja ngjyrat e jetës
Tani janë kthyer në asgjë
Më  shumë se sa plagë kujtimesh
Pa harmoni,të stolisura bardhë e zi.

## E pati….

Dëshira e tij ishte,
Jeta që kërkonte
E pati në duar,
E humbi nëpër kohë
E pati nëëndrra,
E  pati stinë jete
E pati dikur…

## Dashuri skamnore

Peng të jetës,për ato që si bëmë kurrë,
Peng dashurie rinore,
Peng të dramës pa regjisor.
Peng jeta me ty i ngeli një pikëpytje,
I stolisur vetëm me buzëqeshjen
Që më të shtrenjtën
Në trup të veshur e kishte,
Për të tjerët ai i thjeshtë ishte,
Por ajo jetën me të imagjinonte,
Edhe pse mbretër pa kurorë,
Ajo, atë përsëri mes turmës e adhuronte….

## Iluzion

Është diçka kaotike e pashmangshme,
Iluzione një pas një
Mendime të hatashme.
Shtatë ditë kaluan kur për të fundit herë
U bëre pjeseëëndrre,
U shndërrove në kujtime,
Nëpër rrugicat e boshatisura,
Të kapluar me mall,
Nukkam zemër të kaloj
Përsëri asaj mahalle,
Aty ku problemet kishin zgjidhje,
Taniështë shndërruar rrugë me halle.

## Natë vere

Gjithandej një panoramë ishte,
Ah natë vere për mua komplet nuk ishte,
Kur hija jote i mungonte
Nëpër lagje orëve të vona rrugës të shëtiste,
Hëna më buzëqeshi,
E me la të shijoja atë dhimbje..

## Ia vlen

I’a vlen njeriu ty të të dashuronte
I‘a vlen apo?

Kështu qenia ime femërore mendonte?

## Sytë…

Kur sytë tregonin gjithçka,
Pse atyre të mos i‘u besonim?
Apo brenda thellë-thellë tyre,
Diçka për vete mbulonin?
Ato flisnin
Kur zemrat i kishim të qepura
Nga krenaria,
Ah, sytë më lanë akoma dekada të prisja.

## Në emër të dashurisë

Po hap zemrën
Dhe po të lëshoj dallgëve
Të pafundme,
Të paskajshme,
Të panumërueshme,
Po marr kujtimet dhe po i djeg në flakë,
Do thuash mallit çdo t'i bësh?
Do ta vras me lotçdo natë.

## Jo

Po fshihesh pas hijes kohore
Po vjetrohen sytë e tu
Mbi fotografinë e varur në mur,
Po më ik edhe nga ëndrrat,
Jo,qëndro.
Pata thënë unë qëndro,
Sepse… se them dot
Jo mos shko,mos shko
Edhe pse unë s’ta them dot.
Se kuptoj se kush po të merr nga unë
Nuk mundem ta dëgjoj,
Këtë pseudonim e huaj.
Jo po filloj edhe tëçmendem
Kur edhe zëri yt po tretet
Si shkrimi mbi fletët,
Jo,jose pranoj dot,
U zhduk edhe e ytja siluetë…

## Letër dashurie

Mbi tavolinën e drunjtë
Duke vështruar panoramën e ngrirë
Dhjetor,
E zhytur në mendime
Edhe jasht portës imagjinare,
Thellë, thellë tyre të bartura disa halle.
Vështroj trandofilat
Qëndrojnë të varura në vazo të xhamit
Mu kujtuan letrat e Kafkës,
Që  kishte shkruar për Milenëndikur
Vallë ekzistonte akoma njëi tillë burrë.
Dashuria e tillë ose ekzistonte rrallë ose fare,
Kjo e dyta si opsion mëi referuar
Në mendjen time imagjinare.
Dëshiroj ta besoj andaj vazhdoj e pres,
Imagjino, Milena sa bukur ka lexuar letrat,
Çdo mëngjes.
E merrja zili se çfarl fati të bukur kishte,
Vallë një ditë edhe për mua diçka e tillë do të rastiste,
Thyej gotën që qëndron në tavolinë duke më vështruar, vazhdoj e pëshpëris,
Vallë edhe unë kam fatin e tillë të shkruar.

## Puthja e fundit

Pellgu qëndronte në qetësi
Përballë syve të saj e kthyer në një monotoni,
Të qeshurën tënde
E kishte përkthyer në më të bukurën melodi,
Që e dëgjonte
Çdo agim dite
Që ku dielli linde
E deri sa pas maleve fshihej.

Kur nata qiej nën qiej binte
Atë si një robereshë përsëri në kujtime e zinte,
Hëna ishte shndërruar në një mike të vjetër,
E sa për yjet
Kishin ngelur qëllim i dështuar,
Atë me lumturi për ta zbukuruar
Venën në gotë rrotulliste,
Duke shikuar thellë saj humbiste
Kujtonte buzët e kuqe,
Që për herë te fundit
Atë kishin takuar,
Pa ditur qëështë puthja e fundit
Në të fundit ishte shndërruar.

## Ti vetëm eja

Ti vetëm eja
Dhe shuaj dekadat,
Që po digjen me mall
Eja sepse ditët po më shkojnë zvarrë.

Ëndrrat u larguan bashkë me ty
Të strehuara në sirtar,
Rrugëve me zë në flagrancë mesnata
Duke ecur si e marrë.

Në djall po me shkon koha
Pleqëria më vjen pas,
E unë po i ruaj edhe vitet për ty
Sepse për t’i jetuar nuk kanë shkas.

Eja, sa bukurinë
Vitet s’ma kanë marrë
Eja,po të them,
Se më janë fshirë dhe kujtimet
Në ditar..

## Nëse shihemi përsëri

Sa kohë që s'shihemi
Dhe ndjej që po të harroj ngadalë,
Të them të drejtën më frikëson
Kjo ndjenjë që më pushton pak nga pak.

Nëëndrrat e zbehta
Silueta jote po ecën drejt rrugës
Sëpakthyer,
Nuk e di a ndjej mall
Apo thjesht fajtore
Për kujtimet që ngelën në sirtar.

Nëse takohemi
Dhe ndeshemi përsëri sy me sy,
Përballë teje do qëndrojë dikush tjetër
Dhe përballë meje një tjetër njeri,
Po të lutem më fal pak kohë
Të të lëshojë përdhe,
Të të hap një varr
Që të jetë e ytja fole.

Të të puth për të parën dhe për të fundit herë
Të përshëndetem edhe me ëndrrat,
Që të mos më ndeshin përsëri me tatë hije
Të djeg për së fundit edhe ato pak shpresë fije.

## Edhe djemtë dashurojnë

E shtruar në rrugën e stinës pranverore
Në stolin e vjetëruar mik i vjetër
Me kujtime të ngrira dimërore.
Në dorë librin e Kafkës mbante
I rrethuar nga muzika e Listit,
I zhytur në pamjen përrallore
Në letër shkrimin duke ngjitur.
U kthye nga njëi pastrehë
Edhe pse me shtëpi,
U kthye në atë që donte ajo-ai.
Duke djegur librat që shndërronte flakë
Ra brenda tyre duke lexuar artikuj çdo natë.
Nga trandfilat që këpuste
Filloi çdo ditë t'i ujiste.
Nga vera e kuqe kaloi nëçaj
Nga shoqëria me djaj,
Ra në dashuri me një engjëll pa faj.
Filloi të jetonte jetën me një arsye
Çdo natë duke pëshpëritur me yje,
Tani edhe mëngjesi kishte hije
Duke shkruarçdo agim letra dashurie,
Rrahjet e zemrës dot si numëronte
Kur sytë e saj shikonte,

Ngjyrën brenda tyre e adhuronte
Andaj të gjelbërtën filloi ta preferonte.
Tani jeta filloi të kishte arsye
Por ajo erdhi vetëm si një mësim
Duke ngelur si një siluetë në ngjyrë hije.
Ajo e bëri përsëri shok me vend
Ajo e bëri që të prish folenë,
Ëndrrat e tij u zhbënë
Jeta u bë monotone diçka e pa vlerësuar,
Humbi betejën si një djalë i dashuruar.

## Natë e mundimshme

Rrugët rrinin në vend
Ishim ne që ndryshonim kahje,
Kurr sytë ndesheshin më pas fshiheshin
Për një tjetër përballje.

Po kërkoja ca grimca ëndrrash,
Që pata lënë nëpër rrugë të harruara,
Hëna fener nate më bënte
Yjet ishin shpërqëndruar,
Kujtimet ishin ftohur nga koha
Në rrugët e dhjetorit të shfrenuar.

Vitet kishin ndryshuar,e unë udhëtare rruge
Mbi tënjëzetat ende isha duke qëndruar,
Më duhej ose kohë,ose ilaç për t’u shëruar
Ose kontinente për të ndëruar,
Se sa në atë rrugë me gjemba
Edhe njëherë  për të kaluar.

## Shi vere

Shi për çudi atë natë binte,
Nxehtësia e hatashme e ditës
Në tokë ishte rëmbyer,
Në errësirën e natës
Në një të folur rastisa,
Si u shndërrova në një të huaj
Veten e pyesja,
Në atë moment
Duke shikuar kah qielli rastisa,
Pika shiu ranë mbi mua
Natë e hatashme sekretesh,
Memëkate e rënduar.

## Universin e njejtë por rrugët me kryqe

Yjet e qiellit më marrin mend natën,
Më zhysin thellëndriçmës se tyre,
Yje qeshuni edhe atyre që s'ua them dot emrin.

Diell lind përsëri mbi kokat e tyre,
Bëju shpresë kur jeta t'i strehojë nën hije.

Hënë,bëju roje natën
Kur shëtisin rrugët e vetmuara,
Dërgoja letrën që se dërgova dot
Kurrë nëpërmjet ndriçimës tënde
Sepse rrugët tona janë të kryqëzuara…

## Eklips

Portrete të varura në mure,
Poshtë tyre
Ngjyra që kullonin,
Tepricë boje
Verë e përzier me harmoni,
Ngjyrë ari që bartin yjet
Qiej ndër qiej
Hëna qesh pa ndalë,
Pret diellin ta takoj
Përqafimin e tyre
Eklips e emërtoj.

## Përtej ëndrrave

Më thuaj pak
A është e drejtë,
Të bartësh këtë bukuri
Mbi shtat,
Përtej çdo ngjyre,
Përtej çdo imagjinate,
Përtej çdo ëndrre,
Ah e paimagjinueshme
Vetëm sytë janë të papërshkrueshme,
Jo,nuk është e drejtë
Ke buzëqeshjen më të bukur nëçdo planet.
E kalon dhe mrekullinë
Del jashtë kornizës
Përtej ëndrrave…

## Pak

Në skajin tjetër ti
Ndërsa këtu unë,
Mes nesh një kopsht
I shtruar një lum.
Qielli ndër kokë na qëndron
Milena dhe Kafka,
Janë duke pëshëpritur në parajsë
Të bashkuar,
Perëndi sikur pak kohë
Edhe shtatë sekonda do të kisha kërkuar
Të paktën në një cep të na kishe takuar..

## Shtatë

Shtatë nën-qiej,
Shtatë rrathë parajse,
Shtatë male qëna ndajnë,
Bashkësinë,
Shtatë ujëvara që qëndrojnë mes nesh,
Shtatë planete, kontinente në mes,
Dhe ti përsëri atë si numër fati ke të etiketuar,
Përsëri atë zgjedh si të preferuar?

## Simfoni e pambaruar

Gruas më të bukur Shumani
Ja kishte dedikuar,
Ah! Klarë
E imagjinon
Që fatin më të bukur e kishe në duar?
Simfoni e pambaruar
Ngeli historia e juaj
Ndër shekuj shtruar.

## Nostalgji

Jeta na ndëshkoi
Duke na marr vitet me shpejtësi,
Duke na fal shiun
Dhe duke na lënë të presim
Për pak rreze dielli.
Na hodhi në rrugë duke kërkuar në jetë pak rima,
Duke kërkuar për ato të qeshura,
Që janë shndërruar në pasthirrma.
Duke kërkuar për pak lumturi
Na i dogje vitet,
Duke pritur që përsëri ajo kohë të vijë.
Saherë që atë rrugë kaloj
Më shfaqet një nostalgji,
Ëndërr fëmijërore që iku me shpejtësi,
Të qeshura dhe të qeshura
Ngjyrë ylberi
Ndër panoramën fëmijëri.

## Fundi

Jacku donte Rosën
Andaj për të vdiq,
Ndërsa Ajo vazhdoi të jetonte
Mbiemrin e tij e barti me vete,
Edhe kur rrudhat
Trupin patën pushtuar,
Dallgët e ashpra
Morën dashurinë e tyre nëpër duar,
Tani më thuaj,
Si do jetë fundi jonëi shkruar?!

*( Vështrim rreth librit me poezi, "Apasionata" të Merita Isakit, Tetovë 2023)*

# Përshfaqje e rrugëtimi të dashurisë në udhët e jetës

Shkruan: Mr. Sadije Aliti

Dimensioni i ndjenjës së dashurisë është ndjenjë frymëzimi, burim kryesor sepse jeta nuk do të ishte me kuptimin e saj si jetë pa këtë ndjenjë, pasi që arrin të frymëzojë mendimet, shtyn më tej rrjedhën e jetës, nganjëherë arrin të bëjë edhe mrekulli. Dashuria është në të shkuarën, andaj edhe vargu poetik e trajton atë ndjenjë në retrospektivë, në të tashmen e mban një fije shprese, ndërsa e nesërmja mbetet rrugëtim i pa zbuluar, rrugëtim i ndjenjës së dashurisë. Këtë ndjenjë e shpalos, e pikturon në një kolorit të bukur e të pasur edhe autorja e re Merita Isaki në poezitë e përmbledhura në kopertinat e librit me titull "Apasionata".

Një portret dashurie të heshtur, apo të zhurmshëm, të buzëqeshur apo të pikëlluar, autorja na thotë se dashuritë nuk janë të heshtura, ata flasin e buçasin sepse burojnë nga thellësitë e shpirtit, sidomos nga shiprti i një femre të lënduar në pritje për të marrë e dashuri.

Libri është i ndarë në katër kapituj, si:Aromë femre, Pallati ëndrrave, Poemë dashurie, Përtej ëndrrave, ku përshfaqet rrugëtimi i  dashurisë në udhët e jetës që nuk kanë fund, aq më pak kur ky rrugëtim bëhet me personifikimin e dashurisë si të pavdekshme, të përkryer e në veçanti në kërkim hyjnor, herë në qetësi e mall, në gëzim e hidhërim.

Merita Isaki e pikturonë jetën e një adoleshenteje, një shkollareje të zgjuar, poezitë e saj paraqesin një akt të zbulimit dhe gjurmimit të domethënies së ndjenjave, si një akt i ndjenjës shpirtërore, që trajtojnë tema e që mund të jenë edhe me figura e simbolika të veçanta, tema të jetës reale e më pak reale. Jetë të qëndisur me dashuri për dashurinë, që fle në zemër e përmes së cilës i

shëroi ethet e forta të jetës, jetë e mbushur me dhimbje, e shpëtimi i ikjes nga realiteti sikur kërkohet në qetësinë e gotës së shprazur, ashtu siç duket se po shprazet edhe shpirti i mbushur me dhimje e përbuzje për ndjenjën e lënduar, për ndjenjën e humbur të një dashurie të madhe, siç vërehet edhe te vargjet e poezisë "E pati….", si:

„ Dëshira e tij ishte,
Jeta që kërkonte
E pati në duar,
E humbi nëpër kohë
E pati në ëndrra,
E  pati stinë jete
E pati dikur… „

E, më shumë se kaq, na pikturohet apo më mirë thënë jetohet e tashmja, duke pritur të nesërmen, udhëton drejt asaj që ka të bëjë me njohjen, me dëshirën për të zbuluar të vërtetën, tone lirike dashurie  gjatë viteve, gjatë gjithë baticave e zbaticave të jetës.

Ëndërrimtare e shpirtit të përhumbur duke kërkuar shumë herë, por shumë herë e pa gjetur, raste pikëllimi  ku këndohet kënga e dhimbjes deri sa ta zë nata, por dhimbja nga dashuria na rrëfehet pa komplekse dhe pa drojë për emocione dhe ndjesi intime, të asaj fshehtësie që ishte bartur ndër vite, e për tu shfaqur diku nga rradhët e fundit të ngjarjeve, kur edhe po përmbyllen dëshirat e ëndrrat, të cilat dikur janë përjetuar ndryshe. Autorja shpreh shumëçka rreth një tërësie ndjenjash që fillojnë e mbarojnë tek i njëjti person, por që paraqiten edhe përjetime sa të këndshme aq edhe të dhimbshme, të cilat vetëm një shpirt i vuajtur ka forcën e zbërthimit me fjalë, qoftë për të dashuruarin apo të dashuruarën.

Mesazhet, porositë dhe imagjinata ndërlidhen me performancat për të kuptuar arsyen, sepse dashuria tani më larg, me ndjenjë të mallit të pa kalueshëm, pasi nëpërmjet ëndrrës i mban gjallë përkujtimet e një dashurie në një kohë, si kronikë dashurie. Vargu do të thotë talent, magji, punë dhe optimizëm, deshifrim i mendimeve të tyre që realizohen nëpërmjet tensionit të

kohës, mendimeve dhe ndjenjave ku defilojnë ëndrrat, shpresat dhe iluzionet. Autorja këtë e shpreh edhe në poezinë "72 (shtatëdhjetë e dy)", si:

"72 letra i kishin shkruar
Por ajo letrën tënde
Zgjodhi si të preferuar,
72 lutje para dere e prisnin
Por ajo pas asaj që ishte e jotja vdiste,
72 lule çdo ditë i dhuronin
Por ajo zgjodhi t'i refuzonte,
Sepse vetëm gjithçka që ishte e ytja e
adhuronte."

Poezia vjen si një shpërngulje e ëmbël në botën e ëndrrave, me tinguj që përbëjnë një faktor vuajtjesh, përjetimesh e shpresash ku besnikëria ndaj aktit poetik i ndan nga ligjet klasike të universit, situatat janë në forma të ndryshme emocionale, herë në qetësi e mall, herë në shenjtësi, magji e mistere, në gëzim e hidhërim si bazë e

proceseve më të thjeshta perceptive, sepse aty është aftësia e krijimit për të vazhduar kjo imagjinatë e rrugëtimit të dashurisë në udhët e jetës.

Urojmë rrugëtim të mëtejmë të vargut e të imagjinatës krijuese për autoren e re!

Dhjetor 2023, Tetovë

# Përmbajtja

Madam ........................................................................ 4
Takatë kuqe ........................................................................ 6
Dolli ........................................................................ 8
Aromë femre ........................................................................ 10
72 (shtatëdhjetë e dy) ........................................................................ 12
Ti je e bukur ........................................................................ 13
Buzët e kuqe ........................................................................ 15
Lëmsh i trazuar ........................................................................ 16
E humbur ........................................................................ 17
E çrregullt ........................................................................ 18
Dyluftim ........................................................................ 19
Rojtari i ëndrrave ........................................................................ 23
E premtja ........................................................................ 25
Atje ........................................................................ 27
Sureale ........................................................................ 28
Kopsht parajse ........................................................................ 30
Ndjesi ........................................................................ 31
Histori e parrëfyer ........................................................................ 32

Radhë mëkatesh ........................................................ 34
E bukura dhe bisha ..................................................... 36
Pallati ëndrrave ........................................................ 37
Stacioni fundit .......................................................... 39
Unë isha ................................................................. 41
Teatri i fundit ........................................................... 43
Abstrakte ................................................................ 47
Bardh e zi ............................................................... 48
E pati… ................................................................... 49
Dashuri skamnore ...................................................... 50
Iluzion ................................................................... 51
Natë vere ................................................................ 52
Ia vlen ................................................................... 53
Sytë… .................................................................... 54
Në emër të dashurisë .................................................. 55
Jo ......................................................................... 56
Letër dashurie ........................................................... 57
Ti vetëm eja ............................................................. 59
Nëse shihemi përsëri .................................................. 60
Natë e mundimshme ................................................... 64

# Botimin e këtij libri e sponzoroi





# Merita Isaki

Është nxënëse në vitin e dytë në Shkollën e mesme komunale “Kiril Pejçinoviq ” në Tetovë, bashkëjeton me familjen në fshatin Trebosh. Shkollën fillore e ka kryer në Shfk “Fan Noli” në f. Trebosh. Me krijime letrare në poezi debuton te faqja e shkollës nga klasa e gjashtë, kurse vepren e parë të sajë me poezi “Ndjenja e realitet” e ka promovuar më 21 nëntor të vitit 2019, për nderë të Festës së Kongresit të Manastirit – Ditës së Alfabetit. Vepren “Jeta është një dramë e vërtetë” e ka të bartur te faqja https://www.sakra.ch/literatur_10.htm

Kjo është vepra e tretë e me të cilën prezentohet para lexuesve të sajë.

Ka marr pjesë në shumë konkurse letrare të organizuar nga institucione të ndryshme komunale e regjionale. Është anëtare e Shoqatës së shkrimtarve shqiptar “ Oneum” të Tetovës. Ka qenë udhëheqëse e Klubit të letrarëve të rinj”Jusuf Gërvalla” në shkollën fillore. Me krijimet poetike të saja është shfaqur edhe në shumë programe shkollore, e manifestime tjera të organizuara në fshat dhe në vende tjera të Maqedonisë dhe në Kosovë. Krijimet e saja në poezi i ka lexuar edhe në emisione të ndryshme televizive lokale, në Shtëpinë e Kongresit të Alfabetit të Gjuhës Shqipe në Manastir dhe shumë manifestime tjera. Ka qenë moderatore e emisionit “Në studio” në Tv Pollog. Është nxënëse e shkëlqyshme dhe ardhmëria e poetëve të rinj. Në drëshkrim ka edhe vepra tjera në prozë e poezi të cilat së shpejti do të shohën dritën e botimit.



## Merita Isaki

Është nxënëse në vitin e dytë në Shkollën e mesme komunale “Kiril Pejçinoviq ” në Tetovë, bashkëjeton me familjen në fshatin Trebosh. Shkollën fillore e ka kryer në Shfk “Fan Noli” në f. Trebosh. Me krijime letrare në poezi debuton te faqja e shkollës nga klasa e gjashtë, kurse vepren e parë të sajë me poezi “Ndjenja e realitet” e ka promovuar më 21 nëntor të vitit 2019, për nderë të Festës së Kongresit të Manastirit – Ditës së Alfabetit. Vepren “Jeta është një dramë e vërtetë” e ka të bartur te faqja https://www.sakra.ch/literatur_10.htm
Kjo është vepra e tretë e me të cilën prezentohet para lexuesve të sajë.

Ka marr pjesë në shumë konkurse letrare të organizuar nga institucione të ndryshme komunale e regjionale. Është anëtare e Shoqatës së shkrimtarve shqiptar “ Oneum” të Tetovës. Ka qenë udhëheqëse e Klubit të letrarëve të rinj”Jusuf Gërvalla” në shkollën fillore. Me krijimet poetike të saja është shfaqur edhe në shumë programe shkollore, e manifestime tjera të organizuara në fshat dhe në vende tjera të Maqedonisë dhe në Kosovë. Krijimet e saja në poezi i ka lexuar edhe në emisione të ndryshme televizive lokale, në Shtëpinë e Kongresit të Alfabetit të Gjuhës Shqipe në Manastir dhe shumë manifestime tjera. Ka qenë moderatore e emisionit “Në studio” në Tv Pollog. Është nxënëse e shkëlqyshme dhe ardhmëria e poetëve të rinj. Në drëshkrim ka edhe vepra tjera në prozë e poezi të cilat së shpejti do të shohën dritën e botimit.

Merita Isaki APASIONATA

# APASIONATA



Merita Isaki